# Llukmani i urtë këshillon të birin e tij

Llukmani a.s. ishte i mençur, i urtë dhe i edukuar. Edukata e tij ishte prej Zotit të Lartmadhëruar. Zoti i Lartmadhëruar nëpërmjet tij na mëson se si t'i këshillojmë dhe si t'i edukojmë fëmijët tanë. Në Kur'an tregohen këshillat e Llukmanit drejtuar birit të tij, këshilla të cilat kanë të mësojnë për *raportin me Krijuesin*, këshilla për *raportin me vetveten* dhe këshilla për *raportin me të tjerët*.

***

Ja këshillat të cilat Zoti i Lartmadhëruar i përmend në Kur'an, në suren Llukman:

-Këshilla e parë-

**O biri im, mos i shoqëro Allahut asgjë (në adhurim)! Pa dyshim, idhujtaria është një padrejtësi shumë e madhe.**

-Këshilla e dytë-

**O biri im, edhe veprën e rëndë sa kokrra e sinapit që ndodhet në shkëmb, në qiej apo në tokë, Allahu do ta nxjerr në shesh. Me të vërtetë, Allahu njeh mirë çdo imtësi dhe i di të gjitha fshehtësitë.**

-Këshilla e tretë-

**O biri im, fale namazin, urdhëroje të mirën, pengoje dhe largoje të keqen dhe duro ndaj çdo lloj fatkeqësie e cila të godet! Me të vërtetë, Allahu njeh mirë çdo imtësi dhe i di të gjitha fshehtësitë.**

-Këshilla e katërt-

**Mos e lako fytyrën ndaj njerëzve me nënçmim dhe mos ec në tokë me mendjemadhësi, se Allahu nuk i do mendjemëdhenjtë e mburracakët.**

***

Përpos këshillave nga Kur'ani, janë gjurmuar edhe këshillat tjera për të cilat thuhet se Llukmani e ka këshilluar birin e tij, të cilat do t'i sjellim si në vijim:

**O biri im!**

Tre persona njihen vetëm në tri raste:

- i buti njihet vetëm në rast hidhërimi,
- trimi njihet vetëm në luftë,
- miku i vërtetë njihet vetëm në vështirësi.

**O biri im!**

Mençuri është të ulesh me të varfrit ashtu siç ulesh me mbretër.

**O biri im!**

Shoqëroju me dijetarë, se Zoti e ngjallë zemrën e vdekur me dritën e diturisë ashtu siç e ngjall tokën e vdekur me shi.

**O biri im!**

Kur të prezantosh në kuvend, jep selam, ulu dhe mos shpejto në të folur derisa ata mos ta fillojnë bisedën. Nëse e përkujtojnë Zotin e Lartmadhëruar vazhdoje bisedën, por nëse fillojnë biseda të kota, largoju prej tyre dhe kërko vend tjetër.

**O biri im!**

Vërtetë, fjala është më e fortë se guri, e më e rëndë se durimi dhe më e nxehtë se gaca. Nuk ka dyshim se zemrat janë kopsht dhe mbill në to fjalë të mira, nëse nuk mbin e tëra, mbin një pjesë e tyre.

**O biri im!**

- Ke kujdes ndaj të keqit kur e nderon,
- ndaj fisnikut kur e keqtrajton, dhe
- ndaj ngatërrestarit kur je në armiqësi.

**O biri im!**

Bëhu i matur, mos u bëj dorështrënguar, mos e tepro në grumbullimin e pasurisë, por as mos e liro dorën krejtësisht.

**O biri im!**

Tradhtia e zemrës del në shesh prej fjalës nga goja apo nga shikimi i syve.

**O biri im!**

- Mos qesh pa nevojë,
- mos bredh kot,
- mos e humb pasurinë e tjetri të përfitojë nga pasuria jote.

Pasuri e jotja është ajo çka e lë për të ardhmen, e pasuri e huaj është ajo çka lë mbrapa.

**O biri im!**

- Kush mëshiron, mëshirohet.
- Kush heshtë, shpëton.
- Kush flet mirë, nderohet.
- Kush flet keq, mëkaton.
- Kush nuk e sundon gjuhën, pendohet.

**O biri im!**

Botën do ta lësh mbrapa, prandaj mos e harxho zemrën në të sepse ajo nuk është krijesë e jotja, atë e ka krijuar Zoti. Ai (Zoti) atë (botën) e ka bërë shpërblim për të nënshtruarit dhe sprovë e dënim për kryelartët.

**O biri im!**

Bota është det i pafund, në të janë fundosur shumë e shumë gjenerata të kaluara, e do të fundosen shumë e shumë gjenerata të ardhshme. Mundohu që devotshmëria ndaj Zotit të jetë anija jote, kurse mbështetja në Zotin të jetë tradita jote. Zbukurohu me vepra të mira, nëse shpëton, shpëton me mëshirën e Zotit, nëse fundosesh, je fundosur me gabimin tënd.

**O biri im!**

Kërko mbështetje tek Zoti nga të këqijat e njerëzve dhe nga veprat e fisnikëve bëhu i kujdesshëm.

**O biri im!**
Bëhu shërbëtor i fisnikëve, e kurrë mos u bëj shok i të këqijve.

**O biri im!**
Bëhu i drejtë, do të jesh i pasur.

**O biri im!**
- Kush ngarkohet me atë çka nuk mund ta bartë, do të bëhet i paaftë.
- Kush është dashuruar në vetvete, është shkatërruar.
- Kush është bërë kryelartë, është poshtëruar.
- Kush ka folur pak, ka gjetur shpëtim.

**O biri im!**
Bëji mirë familjes, mos u angazho në punë të kota e ta humbasësh familjen në këtë botë dhe të të ndalohet shpërblimi në ahiret.

**O biri im!**
E kam shijuar athtësinë (idhtësi) e hardhelit, e kam përjetuar rëndësinë e durimit, mirëpo nuk kam shijuar athtësi më të madhe se atë të varfërisë. Nëse varfërohesh, mos iu shfaq njerëzve për t'i penguar ata, sepse kush është ai që ka kërkuar nga Zoti, e Ai nuk i ka dhënë, kush është ai i cili është penduar e Zoti nuk ia ka pranuar tevben?.

**O biri im!**
Bëhu i matur, mos e lësho dorën plotësisht, as mos e shtrëngo dorën fort dhe mos shpenzo pa nevojë.

**O biri im!**
Mos ia mëso dikujt atë çka nuk e din, derisa të mos e veprosh atë që e ke mësuar.

**O biri im!**
Bëhu tregtar i devotshmërisë së Zotit, do të fitosh profit pa harxhuar mall.

**O biri im!**

Prezanto në përcjelljen e kufomave, e jo në ahengje të dasmave, sepse kufoma ta përkujton ahiretin, e dasma t'i përkujton kënaqësitë e kësaj bote.

**O biri im!**

Mos e vono tevben (pendimin) sepse vdekja të vjen befasisht.

**O biri im!**

Largohu nga e keqja (sherri) sepse sherri është prej krijesave më të këqija.

**O biri im!**

Frikësoju Zotit dhe mos kërko prej njerëzve që të nderojnë ty për atë se i frikohesh Zotit, se në këtë rast do të bëhesh i keq (amoral).

**O biri im!**

Ruaju borxhit sepse borxhi të poshtëron ditën dhe të shqetëson natën.

**O biri im!**

Ruaju nga hidhërimi, se hidhërimi i ka shkatërruar zemrat e të mençurve.

**O biri im!**

Ruaju nga gënjeshtra, sepse:

- gënjeshtra ta shkatërron fenë,
- ta humb pozitën,
- ta merr fytyrën,
- nuk të dëgjon askush kur të flasësh,
- nuk të beson askush dhe
- nuk do të kesh kënaqësi në botën tjetër,
- pas kësaj edhe nëse e flet të vërtetën të poshtërojnë në kuvendime,
- të urrejnë dhe nuk t'i tregojnë sekretet e tyre, por mbyllin kuvendimin dhe nuk të besojnë asgjë.
- Kështu që ti në zemrat e tyre je asgjë,
- por më e keqja nga këto është se e ke fituar hidhërimin e Zotit në këtë botë dhe e meriton hidhërimin e Zotit në ahiret.

**O biri im!**

Mos lejo ushqimin tënd ta hajë çdo kush, por vetëm të devotshmit, dhe për çështjet e tua konsultohu me dijetarët.

**O biri im!**

- Fjala jote le të jetë e ëmbël,
- fytyra jote le të jetë e gëzuar dhe
- angazhohu që të jesh i dashur pranë njerëzve.

**O biri im!**

Sherri më i keq është i atij prej të cilit mendojnë njerëzit se nuk është i keq.

**O biri im!**

- Mos u kënaq me veprën e injorantit që të fitosh simpatinë e tij, dhe
- mos e konsidero të lehtë hidhërimin e dijetarit kur ai të kërkon të jesh i devotshëm.

***

Në fund...

Këshilla buron nga **zemra dhe del nga gjuha**. Thuhet se kur Llukmani ishte i zënë rob, një ditë prej ditëve, pronari i tij i tha:

- Llukman! Shko dhe there një dele, pastaj më sill pjesën më të mirë të mishit të saj. Llukmani shkon dhe i sjell **gjuhën dhe zemrën**.

Një ditë tjetër, përsëri i thotë Llukmanit:

- Shko dhe there një dele, dhe më sill pjesën më të keqe të saj.

Llukmani e theri delen dhe përsëri e solli **gjuhën dhe zemrën**.

Pronari me habi e pyeti: - Si ka mundësi që **zemra dhe gjuha** të jenë njëkohësisht të mira dhe të këqija.

Llukmani i përgjigjet:

- Po nëse **gjuha dhe zemra** janë të mira, nuk ka pjesë më të mira se ato, dhe nëse **gjuha dhe zemra** bëhen të hidhura, nuk ka më të këqija se sa ato.

**Përktheu dhe përgatiti: Dr. Musli Vërbani**